**Dorëshkrimi Elbasanas i Ungjijve, 1761,**
**dhe lufta për krijimin e një alfabeti shqiptar**

nga
Robert Elsie

## 1. *Letërsia e moçme shqiptare dhe problemi i alfabetit*

Ndër problemet e shumta për tu ballafaquar në krijimin e një letërsie shqiptare ishte edhe mungesa e një alfabeti të përbashkët në gjuhën shqipe[1]. Shqiptarët katolikë, kryesisht në veri të vendit, përdorën alfabetin latin, i cili u përputh mirë me nevojat e shtypshkronjave. Shqiptarët orthodoksë në jug përdorën alfabetin grek, me të cilin u krijua një sasi e kufizuar veprash[2]. Shqiptarët myslimanë preferuan për një kohë të gjatë alfabetin arab[3], atë të Kur'anit. Përdorimi i këtyre alfabeteve tregonte një identifikim të qartë me një fe dhe me një kulturë të huaj, një identifikim i papranueshëm për shqiptarët e besimeve të tjera.

Pa pajtim kulturor mbi çështjen e alfabetit, një letërsi kombëtare nuk mund të zhvillohej. Stagnacioni në letërsinë shqiptare në shekullin tetëmbëdhjetë rrjedh, të paktën pjesërisht, nga ky problem, i cili vazhdonte të ngacmonte intelektualët shqiptarë deri në shekullin njëzet.

Gjatë përpjekjeve të para për të shkruar gjuhën shqipe, klerikët dhe intelektualët ishin në dijeni që të gjitha alfabetet ekzistuese ishin të huaj. Dinin gjithashtu që popujt fqinjë kishin alfabete të veta që ndihmuan në zhvillimin e shpejtë dhe në afirmimin e kulturave dhe të letërsive përkatëse. Grekët kishin një alfabet të vetë që nga fillimi, dhe sllavët ballkanas kishin zhvilluar dy sisteme origjinale: alfabeti glagolit dhe alfabeti kirilik të cilët lulëzuan në Ohër, më pak se njëqind kilometra nga Elbasani. Edhe pushtuesit osmanë sollën me vete një alfabet të ri, të cilin e kishin marrë nga fqinjët e tyre arabë dhe persianë.

Me siguri ekzistonte një dëshirë tek intelektualët shqiptarë që kombi shqiptar të ketë një alfabet të vetë, dhe nuk është e rastit që kjo dëshirë për një alfabet origjinal shqiptar ishte më e theksuar në Shqipërine e Mesme. Një prift katolik në veri e kishte të qartë se duhej të shkruante në alfabetin latin. Kuptohet gjithashtu që një pop orthodoks nuk imagjinonte dot një alfabet tjetër përveç alfabetit grek. Banorët e Shqipërisë së Mesme në kufirin kulturor midis botës latine dhe botës bizantine, domosdo, ishin më të dezorientuar. Hyrja e Islamit në Shqipëri i solli një zgjedhje vetëm shqiptarëve të fesë islame.

Ishte atëherë nga krishterët e Shqipërisë së Mesme që duhej të bënin përpjekjen e parë për krijimin e një alfabeti origjinal, dhe pikërisht nga ana e tyre u krijuan alfabetet e para origjinale në periudhën 1750-1850. Më i herët nga alfabetet origjinale, dhe në të njëtjën kohë, më i përshtatur nga të gjithë, ishte alfabeti i Dorëshkrimit Elbasanas të Ungjijve.

## 2. *Alfabeti origjinal më i vjetër dhe Dorëshkrimi Elbasanas i Ungjijve (1761)*

Dorëshkrimi Elbasanas i Ungjijve, i njohur deri tani thjesht si *Anonimi i Elbasanit*, është një dorëshkrim i vogël dhe i vetëm që ruhet në Arhivin e Shtetit në Tiranë dhe që është

[1] Për historinë e alfabeteve shqiptare, shih: Rrota 1936, Skendi 1960, Janura 1969, Hoxha 1986, dhe Osmani 1987.

[2] shih: Elsie 1991.

[3] shih: Elsie 1992.

një përpjekje e pashoqe për ta zgjidhur problemin e alfabetit. Ky dorëshkrim 10 x 7 cm. me një rëndësi historike përmban 30 fletë në të cilat gjëndet teksti më i herët shqip i shkruar me një alfabet origjinal. Me përjashtimin e tekstit të shkurtër të Ungjillit të Pashkëve të shekullit pesëmbëdhjetë[4], Dorëshkrimi Elbasanas i Ungjijve është vepra më e vjetër e letërsisë orthodokse shqiptare dhe në të njëtjën kohë përkthimi i parë orthodoks i Biblës.

59 faqet e përkthimeve biblike në Dorëshkrimin Elbasanas përmbajnë 6.113 fjalë të shkruara në një alfabet prej 40 gërmash: tridhjetë e pesë gërma të zakonshme dhe pesë gërma të rralla. Me gjithë se disa gërma të kujtojnë alfabetin grek, shumica e gërmave të këtij alfabetit duket të jenë krijime të reja pa ndikim të gjuhëve dhe të alfabeteve të popujve fqinjë[5].

Alfabeti i Dorëshkrimit Elbasanas të Ungjijve i përshtatet mirë gjuhës shqipe. Mund të thuhet bile se ai i përshtatet më mirë se alfabeti shqip i sotëm. Me pak përjashtime, alfabeti i Elbasanit përdor një gërmë për çdo fonemë. Ka tre gërma për *g* (nga të cilat, dy gërma u përdorën vetëm për fjalë të huaja greke), dhe ndryshimi midis *r* dhe *rr* dhe midis *l* dhe *ll* bëhët me anë të një pike mbi gërmën përkatëse. Një pikë mbi *d* krijon *nd*. Në përgjithësi, sistemi grafik i Dorëshkrimit Elbasanas të Ungjijve është i qartë dhe i mirë-konceptuar nga krijuesi i tij.

## 3. *Alfabete të tjera origjinale shqiptare (1761-1844)*

Alfabeti i Dorëshkrimit Elbasanas të Ungjijve [1] nuk është i vetmi alfabet shqiptar origjinal i krijuar në Shqiperinë e Mesme ose të Jugut në gjysmën e dytë të shekullit tetëmbëdhjetë. Bile kemi të dhëna mbi një total prej shtatë alfabetesh origjinale shqiptare në këtë periudhë.

Në kapakun e Dorëshkrimit Elbasanas të Ungjijve vetë gjëndet një vizatim dhe afër dymbëdhjetë fjalë, emra vetiakë siç duket, të shkruar me një alfabet [2] i cili ndryshon krejtësisht nga alfabeti i dorëshkrimit. Nuk është i deshifruar akoma, me gjithë se një përpjekje është bërë nga shkencëtari elbasanas Dhimitër Shuteriqi.

Më i njohur se këta dy alfabete është i ashtuquajturi alfabeti i Todhrit [3], i krijuar nga njëfarë Todhri Haxhifilipi (1730-1805) nga Elbasani. Alfabeti i Todhrit u zbulua nga Johan Georg fon Hani (1811-1869), konsulli austriak në Janinë dhe babai i Albanologjisë. Në veprën e tij, *Studime Albanologjike*, Hani e botoi alfabetin që e cilësoi si alfabetin e moçem shqiptar nga koha e lashtë[6]. Ky alfabet u studiua nga Leopold Geitler (1847-1885) si dhe nga studiuesi slloven Rajko Nahtigal[7] (1877-1958). Alfabeti i Todhrit[8] është një sistem grafik i

[4] Ungjilli i Pashkëve është një tekst shqip nga fundi i shekullit pesëmbëdhjetë që përmban 15 radhë në shkronja greke të përkthyer nga Ungjilli i Shën Mateut (27:62-66). U zbulua nga historiani grek Spyridôn Lampros (1851-1919) në vitin 1906 në një dorëshkrim grek të Bibliotekës Ambrosiane të Milanos (Kodeks 133, f. 63). Shih: Lampros 1906 dhe Borgia 1930.

[5] Shuteriqi 1949, f. 38, dhe Domi 1965, f. 272, ngulin këmbë për një ndikim sllav të fortë në krijimin e këtij alfabetit, gjë që shpjegohet, sipas atyre, në varësinë, deri në vitin 1767, e kishës orthodokse në Shqipëri nga Partriarhati Bullgar i Ohrit. Në vitin 1767, Ohër u bashkua drejt me Partiarhatin Grek të Stambollit.

[6] shih: Hahn 1854, vëll. 1, f. 280-300.

[7] shih: Geitler 1883 dhe Nahtigal 1923.

[8] shih gjithashtu: Nosi 1918, Qafëzezi 1937, Ressuli 1938, Shuteriqi 1949, 1954,

ndërlikuar prej 52 gërmash i cili u përdor në mënyrë sporadike në Elbasan që nga fundi i shekullit tetëmbëdhjetë. Nuk i përshtatet mirë gjuhës shqipe.

Alfabeti i katërt është ai i të ashtuquajturit Kodeksit të Beratit [4]. Ky dorëshkrim prej 154 faqesh i cili ruhet në Bibliotekën Kombëtare të Tiranës është vepra e të paktën dy shkrimtarëve dhe u hartua midis viteve 1764 dhe 1798. Dorëshkrimi lidhet me njëfarë Kostë Berati (ca. 1745-ca. 1825). Thuhet se Kostë Berati ishte pronari i dorëshkrimit nga viti 1764 deri në vitin 1822, me gjithë se nuk ka të dhëna që tregojnë se ishte ai autori. Kodeksi i Beratit përmban tekste të ndryshme greqisht dhe shqip[9]: tekste biblike dhe liturgjike orthodokse shqip në alfabetin grek, një poemë shqip prej 44 radhësh me titullin *Zonja Shën Mëri përpara kryqësë*, disa shënime fetare, dhe një kronikë greqisht të ngjarjeve të viteve 1764-1789. Në faqen 104 gjejmë dy radhë shqip të shkruara me një alfabet origjinal prej 37 gërmash të ndikuara, siç thuhet, nga glagolishtja. Në faqen 106 autori jep një pasqyrë të alfabetit të tij. Edhe ky alfabet i përshtatet keq gjuhës shqipe.

Nga Gjirokastra në jug, kemi disa të dhëna mbi një alfabet tjetër nga fundi i shekullit tetëmbëdhjetë ose nga fillimi i shekullit nëntëmbëdhejtë. Edhe alfabeti i Gjirokastrës [5], një sistem grafik prej 22 gërmash, u zbulua dhe u botua nga Hani. Hani shkruan: "Më në fund, një alfabet tjetër nga Shqipëria e Jugut duhet shënuar këtu, të cilin autori e zbuloi me ndihmen e Veso Beut, një kryetari gjirokastrit nga familja e Alisot Pashalides-ve. Si djalë, Veso Bej e mësoi alfabetin prej një hoxhe shqiptar si një alfabet sekret i trashëguar nga familja e tij dhe e përdorte vetë për letërkëmbim me farefisin e tij[10]."

Një alfabet tjetër i shpikur në jugun e Shqipërisë është ai i Jan Vellarait[11] (1771-1823), greqisht *Ioannis Vilaras* (*Iôannês Bêlaras*). Vellarai, djali i një mjeku, studioi mjekësi në Padovë në 1789 dhe banoi më vonë në Venedik. Në vitin 1801, u emërua mjeku i Veliut, birit të Ali Pasha Tepelenës (1741-1822). Jan Vellarai nuk ishte shqiptar. Ishte një poet grek i njohur dhe autor i shënimeve gramatikore greqisht-shqip të vitit 1801 për t'i mësuar shqip grekëve. Gjuhën shqipe e shkroi me një alfabet origjinal [6] prej 30 gërmash në bazë të latinishtes dhe të greqishtes. Dorëshkrimi ruhet në Bibliotekën Kombëtare të Parisit (supplément grec 251, f. 138-187). Në fund të shënimeve gjëndet edhe një letër në gjuhën shqipe e shkruar me këtë alfabet nga Vellarai vetë në fshatin Vokopolë me 30 tetor 1801.

Alfabeti i fundit shqip i kësaj periudhe është ai i Naum Veqilharxhit (1797-1846) nga Korça. Veqilharxhi shpiku një alfabet prej 33 gërmash [7] të cilën e botoi në një abetar shqip në vitin 1844. Në vitin tjetër, 1845, shtypi botimin e dytë të librezit me 48 faqe[12] me titullin: *Faré i ri abétor shqip per djélm nismetore*. Jehona e këtij alfabeti, i cili i ngjan një lloj armenishtje kursive, ishte e pakët, duke qenë se autori vdiq një vit më vonë. Një problem tjetër që lindi në këtë kohë kur shtypshkronjat po përhapeshin edhe në Ballkan, lidhet me faktin se një alfabet i veçantë shkaktonte shpenzime të larta për botuesin, kështu që, me gjithë se alfabeti i Veqilharxhit ishte pak a shumë fonetik dhe asnjanës nga pikëpamja fetare, ai nuk pati sukses.

Me Rilindjen Kombëtare Shqiptare, përpjekjet për krijimin e një alfabeti origjinal filluan të merrnin fund, duke i lënë rrugën një lufte më realiste për të shkruar dhe për të

---

1959, 1973, dhe Hetzer 1987.

[9] shih: Ressuli 1938, Shuteriqi 1976, f. 121-122, dhe Hetzer 1981, 1981-82, 1982a, 1982b, 1986, 1989.

[10] shih: Hahn 1854, vëll 1, f. 297.

[11] shih: Jochalas 1985.

[12] shih: Qosja 1983.

botuar shqip me alfabetet latin, grek dhe arab. Një zgjidhje përfundimtare nuk u realizua para shekullit njëzet.

Siç e pamë, kjo periudhë njëqindvjeçare nga 1750 deri në 1850 ishte një kohë shumëllojshmërie orthografike të habitshme në Shqipëri. Me të gjithë, gjuha shqipe u shkrua me *dhjetë* alfabete: shtatë alfabetet origjinale të lartëpërmendura si dhe adaptime të njohura të alfabeteve latin, grek dhe arab. Është për tu çuditur që kultura shqiptare arriti të afirmohej, bile të ketë mbijetuar me një skizofreni të tillë letrare.

## 4. *Historia, autori dhe gjuha e Dorëshkrimit Elbasanas të Ungjijve*

Dorëshkrimi Elbasanas i Ungjijve na vjen nga manastiri orthodoks i Shën Jon Vlladimirit, në fshatin Shijon të Elbasanit. Hyri në pronësinë e shkencëtarit elbasanas Lef Nosi para ose gjatë Luftës së Dytë Botërore. Lef Nosi luajti një rol të rëndësishëm në organizimin e Kongresit të Elbasanit në gusht të vitit 1909, gjatë të cilit u themelua *Shkolla Normale*. Më vonë u bë drejtor i kësaj shkolle dhe botoi një organ shtypi me emrin *Tomorri* nga 25 marsi 1910. Në vitet e qeverisë së përkohshme të Ismail Qemal bej Vlorës (1844-1919), ai punoi si Ministër i Postave. Në vitin 1919 u zgjodh anëtar i delegacionit shqiptar në Konferencën e Paqës së Parisit, i drejtuar nga Msgr. Luigj Bumçi (1872-1945). Gjatë Luftës së Dytë Botërore, Nosi ishte kryetar i lëvizjes anti-komuniste *Balli Kombëtar* dhe në vitin 1943 u bë kryetar i kuvendit shqiptar dhe anëtar i Këshillit të Shtetit gjatë kohës së pushtimit gjerman. Pas pushtimit komunist, u dënua me vdejkje dhe u vra.

Thuhet se Lef Nosi kishte bibliotekën e dytë të Shqipërisë, pas bibliotekës së Mid'hat bej Frashërit (1880-1949), një figure tjetër të qëndresës anti-komuniste. Të dy bibliotekat u bënë themelet e Bibliotekës Kombëtare të Tiranës ku dorëshkrimi ynë përfundoi në fillim. Me 9 janar 1949, gazeta *Zëri i Popullit* shpalli zbulimin e Dorëshkrimit Elbasanas të Ungjijve, të quajtur *Anonimi i Elbasanit*. Dorëshkrimi u transkribua dhe u botua fillimisht nga historiani Injac Zamputi[13] dhe u trajtua në dy artikuj shkencorë nga  Dhimitër Shuteriqi[14] dhe nga Mahir Domi[15].

Dorëshkrimi Elbasanas i Ungjijve përmban 59 faqe tekstesh biblike, duke përfshirë përkthime (kryesisht nga Shën Mateu dhe Shën Gjoni) dhe prozë origjinale mbi mundimin e Krishtit. Në përgjithësi, dorëshkrimi len përshtypjen si të ishte një përpjekje fillestare e përkthimit të teksteve biblike, se një përkthim përfundimtar i Dhiatës së Re.

Është spekuluar shumë mbi autorin e Dorëshkrimit Elbasanas. Të dhënat historike dhe gjuhësore që kemi në dispozicion na sjellin në përfundim se autori quhej Gregori i Durrësit (greqisht: *Grêgorios ho Dyrrakhíu*) , i njohur gjithashtu si Gregori i Voskopojës. Gregori ishte një prift orthodoks i cili u emërua Metropoliti i Durrësit në vitin 1768 dhe vdiq para majit të vitit 1772. Dihet se Gregori kreu përkthime të Dhiatës së Vjetër dhe të Dhiatës së Re me një alfabet që e shpiku vetë.  Mendohet se Gregori erdhi në Voskopojë para vitit 1730. Mahir Domi mendon se ishte në Voskopojë që nga themelimi i shtypshkronjes në 1730 deri në vitin 1744 kur u themelua Akademia e Re[16]. Në vitin 1741 botoi veprën e parë 'Jeta e Shën Nikodemi' [17]. Autori ynë duhet të mos ngatërrohet me një Gregor tjetër, Gregori

[13] shih: Zamputi 1949 dhe 1951.

[14] shih: Shuteriqi 1949.

[15] shih: Domi 1965.

[16] shih: Domi 1965, f. 274-276.

[17] shih: Shuteriqi 1987.

Konstantinidhi ose Gregori Tipografos, i cili punonte edhe ai në Voskopojë në atë kohë.

Në vitin 1744, Gregori ynë u zgjodh zëvendësrektori i Akademisë së Re dhe i botoi dy libra. Më vonë banoi në manastirin e lartëpërmendur të Shën Jon Vlladimirit (ca. 1746-1772), me gjithë se nuk ka gjurmë përkatëse mbi të atje. Metropolia e Durrësit e kishte selinë jo në Durrës vetë por në manastirtin e Shën Jon Vlladimirit, kështu që ka të ngjarë se Gregori jetoi dhe vdiq atje. Për Gregorin thuhet se ishte ndër personat më të kulturuar të kohës në Shqipërinë e Jugut. Për fat të keq ne dimë fare pak mbi të.

Burimi më i mirë mbi Gregorin gjëndet në veprën *Nea Hellas ê hellênikon theatron* (Athens 1872) e shkrimtarit bashkëkohor grek Geôrgios Zabiras (1744-1804) i cili banonte në Budapesht. Në një shënim të vitit 1761, Zabiras thotë:

> "Gregori i Durrësit, nxënës i Ioannes Ch., shkroi *akolluthinë* e të shtatë shenjtorëve, d.m.th. Kiril, Klemens, Metodi, dhe Naum... e cila u botua në Voskopojë; [një traktat] mbi ditët, muajt, dhe vitet; një kanon uratash për Shën Naumin, shkrime të ndryshme; dhe përktheu Dhiatën e Vjetër dhe Dhiatën e Re dhe i shkroi në shkronja shqipe që i shpiku vetë[18]."

Për vitin 1767, Zabiras shton kështu:

> "Gregori, Metropoliti i Durrësit që në vitin 1767 ka vënë nënshkrimin si pjesëmarrës i një Sinodhi në Konstantinopol mbi martesat, shkroi disa shënime mbi kohën që i botoi në fund të një ekspozeje mbi epistolarët e Koridhaleut në vitin 1768 në Hallë të Saksonisë[19]."

Një informatë tjetër që përputhet me shënimet e Zabiras-it është një letër që shkencëtari grek Joaqim Martiniani (*Iôakeim Martinianos*) ja dërgonte kolegut të tij shqiptar Ilo Mitkë Qafëzezi (1889-1964). Në këtë letër shkruan:

> "Sidozot Kavalioti, po ashtu edhe akademikët e tjerë të Voskopojës, të cilët janë marrë edhe me gjuhën shqipe, kanë patur për mësonjës ierodhaskalin Gregor, i cili pasi dha mësim lart nga 30 vjet në Voskopojë, u zgjodh Metropolit i Durrësit më 1748 [sic]. Ky pat lënë shumë lëndë shqipe të pabotuar në manastirin e Shën Jon Vlladimirit të Elbasanit [20]..."

Kjo informatë mjafton, sipas mendimit tim, për ta pandehur Gregorin si autorin e Dorëshkrimit Elbasanas të Ungjijve. Megjithatë, Dhimitër Shuteriqi ka propozuar një autor tjetër. Në përpjekjen e tij për ta deshifruar tekstin në kapakun e dorëshkrimit me alfabetin tjetër të lartëpërmendur, Shuteriqi lexon emrat *Theodoros Bogomilos* dhe *Papa Totasi*. Duke qenë se puna shkencore e profesorit Shuteriqi kishte një ndikim të madh në Shqipëri, këta dy emra kanë hyrë në historinë e letërsisë shqiptare dhe u futën në tekstet mësimore shqiptare si fakte dhe jo si hipotezë. Edhe pse nuk ka të dhëna shkencore për ta kundërshtuar teorinë e Shuteriqit, nuk ka të dhëna në favor të kësaj teorie. Leximi i alfabetit në kapakun duhet shikuar si një tentativë dhe jo si një deshifrim përfundimtar.

Po ta pranojmë autorsinë e Gregorit të Durrësit dhe saktësinë e të dhënave të Zabiras-it, atëherë mund ta datojmë Dorëshkrimin Elbasanas në vitin 1761. Gregori do të kishte jetuar

---

[18] shih: Zabiras 1872, f. 236.

[19] shih: Zabiras 1872, f. 244.

[20] shih: Domi 1965, f. 277.

në manastirin e Shën Jon Vlladimirit pesëmbëdhjetë vjet. Shtatë vjet pas përkthimit, do të ishte emëruar Metropolit i Durrësit (1768). Megjithatë, mundet se dorëshkrimi ynë ishte vetëm një përpjekje fillestare për një përkthim më të gjërë të Biblës të cilën nuk e kemi zbuluar akoma. Atëherë dorëshkrimi ynë do të ishtë akoma më i vjetër.

Përpjekje të pavarura për ta datuar dorëshkrimin nga pikëpamja gjuhësore kanë qenë të vështira duke qenë se na mungojnë tekste krishtere nga kjo periudhë si krahasim. Por nuk ka të dhëna gjuhësore që flasin kundër mesit të shekullit tetëmbëdhjetë si periudha e hartimit të dorëshkrimit.

Dialekti, ose më mirë nën-dialekti i dorëshkrimit, është një çështje tjetër kontradiktore. Është e qartë se përkthimet janë bërë në një dialekt geg jugor, si dialekti i Elbasanit, por përmbajnë edhe disa elemente të toskërishtes që nuk ekzistojnë në dialektin e sotëm të Elbasanit.

Tiparet gege të dorëshkrimit shihen në mungesën e rotacizmit: *urdhën, sëmunë, të lutuna, shkruam, pam, mbuluam, mbushun, ikun,* në infinitivin *me thanë*, në kohën e ardhme *kini me gjetun.* Një tipar i dialektit të Elbasanit është fjala *njëme* (tani). Në anën tjetër shkruhet kudo në dorëshkrim *është* tosk dhe jo *asht* geg. Tiparet e tjera toske janë për shembull *të jeç, të diç* dhe *nuku.* Shuteriqi mori përzierjen e dialekteve si vërtetim i dialektit kalimtar të Shpatit. Për fat të keq, dimë fare pak mbi dialektet e Shqipërisë së Mesme para shekullit nëntëmbëdhjetë për të nxjerrë një përfundim të qartë. Megjithatë, mua më duket e vështirë të mund të caktohet *një* dialekt shqiptar që të përputhet me gjuhën e Dorëshkrimit Elbasanas të Ungjijve. Ka më shumë të ngjarë se teksti ynë u hartua, me ose pa dijeni, në një përzjerje dialektesh.

Edhe nga pikëpamja gjuhësore, Gregori i Durrësit do të ishte i besueshëm si autor. I lindur dhe i rritur në Shqipërinë e Jugut (Berat dhe Voskopojë), ai duket të ketë kaluar pesëmbëdhjetë vjet në Elbasan para hartimit të dorëshkrimit. Ndoshta përpiqtej të shkruante në një gjuhë të përbashkët që ta kuptojnë shqiptarët nga krahinat e ndryshme.

Një gjë bie në sy në Dorëshkrimin Elbasanas. Ka shumë pak fjalë të huaja. Mospërdorimi i fjalëve të huaja na sjell në përfundim në një anë se autori nuk pranonte islamizimin e plotë të vendit dhe në anën tjetër se donte të përdorte një gjuhë të pastër në alfabetin e tij origjinal. Në të gjithë dorëshkrimin ka vetëm tri fjalë latine dhe shtatë fjalë turke:

*Fjalët latine*
02.10 <u>letërorëtë</u> = shkrimtarë, < lat. <u>litterator</u>
06.06 <u>mort</u> = mort, vdekja, < lat. <u>mors, mortis</u>
19.10 <u>letër</u> = shkrim, < lat. <u>littera</u>
*Fjalët turke*
02.10 <u>sarajet</u> = pallatet, < turq. <u>saray</u>
04.08 <u>kabil</u> = e mundur, < turq. <u>kabil</u>
14.07 <u>dushmanëvet</u> = dushmanëve, armiqve, < turq. <u>düşman</u>
28.09 <u>sheher</u> = qytet, < turq. <u>şehir</u>
39.03 <u>sahat</u> = sahat, orë, < turq. <u>saat</u>
44.14 <u>paha</u> = çmim, < turq. <u>paha</u>
53.02 <u>qorrit</u> = qorr, i verbër, < turq. <u>kör</u>.

Më e habitshme është se ky tekst i përkthyer nga greqishtja e Dhiatës së Re ka vetëm njëzet e një fjalë greke:

*Fjalët greke*
02.04 <u>apostojtë</u> = apostujt, < greq. <u>apostolos</u>
02.09 <u>upeshkëpintë</u> = kryepeshkopët, < greq. <u>episkopos</u>

02.17 mb[o]dhisnjënë = pengojnë, < greq. empodizô
03.07 ergjand- = monedha argjendi. Një neologjizëm nga greq. argyria
03.18 profitëvet = profetëve, < greq. profêtês
04.01 nomi = ligji, < greq. nomos
05.06 dhidhaskale = mësues, < greq. didaskalos
07.15 parigori = ngushëllim, < greq. parêgoria
13.11 dhaskali = mësues, < greq. daskalos
16.18 kustodhit = rojet, < greq. kustôdia
26.01 stadhion = stad, < greq. stadion
29.02 iğemoni = igumeni, guvernatori, < greq. hêgemôn
33.01 adhit = ferrit, < greq. haidu
35.01 laust = popull, < greq. laos
41.07 kranio = kafkë, < greq. kranion
42.02 kalamt = kallam, shkop, < greq. kalamos
43.09 angjelli = ëngjelli, < greq. aggelos
44.13 korvanat = thesar, < greq. korban < hebreishtja
46.19 χlamidhë = rrobë, < greq. khlamys, khlamydos
48.01 kliron = short, < greq. klêros
51.14 marturi = dëshmori, < greq. martyria.

Duket qartë se, sipas mundësive, është shmangur terminologjia greke e Dhiatës së Re për të përdorur fjalë shqipe. Kjo përpjekje për të mos përdorur fjalë të huaja del akoma më qartë në faqen 28, radhën 9, ku autori shkruan fjalën e lartëpërmendur *sheher* dhe pastaj e zëvendëson me fjalën shqipe *qutet*.

## 5. *Përfundim*

Dorëshkrimi Elbasanas i Ungjijve, pesëdhjetë e nëntë faqe të teksteve biblike në një dialekt jugor të gegërishtes dhe në një alfabet origjinal, ka një rëndësi të madhe për zhvillimin e kulturës shqiptare për disa arsye. Kjo vepër është shembulli më i herët i një alfabeti origjinal shqiptar, d.m.th. është përpjekja e parë për ta krijuar një sistem grafik të saktë për gjuhën shqipe. Gjithashtu, me perjashtim të tekstit të shkurtër të Ungjillit të Pashkëve, dorëshkrimi ynë është përkthimi i parë i rëndësishëm biblik nga greqishtja si dhe proza më e herët shqipe nga komuniteti orthodoks i Shqipërisë.

Përpjekjet e shumta, pjesërisht anonime, në periudhën 1750-1850 për krijimin e një alfabeti origjinal për gjuhën shqipe në Shqipërine e Mesme na tregojnë se patriotizmi shqiptar ekzistonte shumë vjet para Rilindjes Kombëtare. Ka shumë të ngjarë se Dorëshkrimi Elbasanas i Ungjijve, ky visar i kulturës shqiptare të shekullit tetëmbëdhjetë, është vepra e Gregorit të Durrësit, një figure të madhe të kësaj periudhe e cila bëri shumë për afirmimin e kësaj kulture dhe e cila na jep një provë të qartë të këtij patriotizmi.

## 6. *Bibliografi*

BORGIA, Nilo
Pericope evangelica in lingua albanese del secolo XIV da un manoscritto greco della Biblioteca Ambrosiana.
(Tip. Italo-Orientale S. Nilo, Grottaferrata 1930) 35 f.
DOMI, Mahir
Rreth autorit dhe kohës së dorëshkrimit elbasanas me shqipërim copash të ungjillit.

në: Konferenca e parë e Studimeve Albanologjike, f. 270-277. (Tiranë 1965)
ELSIE, Robert
Dictionary of Albanian literature.
(Greenwood, Nju Jork & Uestport 1986) 170 f.
- Albanian literature in Greek script. The eighteenth- and early nineteenth century Orthodox tradition in Albanian writing.
në: Byzantine and Modern Greek Studies, Bërmingëm, 15 (1991), f. 20-34.
- Albanian literature in the Moslem tradition. Eighteenth and early nineteenth century Albanian writing in Arabic script.
në: Oriens, Journal of the International Society for Oriental Research, Laiden, 33 (1992), f. 287-306.
GEITLER, Leopold
Die albanesischen und slawischen Schriften.
(Hölder, Vienë 1883) 188 f.
GEÔRGIADÊS, Theofrastos
Moschopolis.
(Ekdosis syllogu pros diadosin tôn hellenikôn grammatôn, Athenë 1975) 176 f.
GKATSOPULOS, Stauros Matth.
Moschopolis.
(Hidryma Boreioêpeirôtikôn Ereunôn, Janinë 1979) 108 f.
GRÊGORIOS MOSKHOPOLITOS
Akoluthia tôn hagiôn heptarithmôn, poiêtheisa para tu en hieromonakhois Grigoriu Moskhopolitu.
(Voskopojë 1761)
HAHN, Johann Georg von
Albanesische Studien.
(Friedrich Mauke, Jena 1854, ribotim Karavias, Athenë 1981)
HETZER, Armin
Der sogenannte Kodex von Berat. Teil 1.
në: Balkan-Archiv, Neue Folge, Hamburg, 6 (1981), f. 125-195.
- Griechisches in Südalbanien im Zeitalter der Aufklärung. Untersuchung zu der einem Priester namens Konstantin zugeschriebenen Berater Handschrift vom Ende des 18. Jahrhunderts.
në: Münchner Zeitschrift für Balkankunde, Mynih, 4 (1981-82), f. 169-218.
- Nachlese zu: Der sogenannte Kodex von Berat 1 (BA 6.125-195).
në: Balkan-Archiv, Neue Folge, Hamburg, 7 (1982) f. 57-75.
[= HETZER 1982a]
- Der sogenannte Kodex von Berat. II. Untersuchungen zu einer anonymen griechisch-albanischen Handschrift vom Ende des 18. Jahrhunderts.
në: Südost-Forschungen, Mynih, 41 (1982), f. 131-179
[= HETZER 1982b]
- Zur Textüberlieferung des albanischen Gedichts "Maria vor dem Kreuz" aus der einem gewissen Konstantin zugeschriebenen anonymen Berater Handschrift.
në: Zeitschrift für Balkanologie, Berlin, 22 (1986), f. 11-36.
- Armenier und Albaner.
në: Balkan-Archiv, Neue Folge, Hamburg, 12 (1987), f. 29-148.
- Maria vor dem Kreuz (Paristamenê tôi staurôi). Die Textüberlieferung eines Gedichts als Beispiel für das Einwirken des byzantinischen Erbes in Südalbanien (Toskëria) über Venedig und seine griechischen Territorien (Kreta und Heptanêsos) am Ende des 18. Jahrhunderts.
në: Balcanica Posnaniensia. Acta et Studia IV. Adam Mickiewicz University Press,

Poznan 1989, f. 275-287.
HOXHA, Ibrahim D.
Nëpër udhën e penës shqiptare. Nga historiku i ABC-së dhe i shkrimit shqip.
(Libri shkollor, Tiranë 1986) 329 f.
HYSA, Mahmud
Krestomaci e letërsisë së vjetër shqiptare.
(Enti i teksteve, Prishtinë 1987) 317 f.
JANURA, Petro
Nga historia e alfabetit të gjuhës shqipe.
(Nova Makedonija, Shkup 1969) 128 f.
JOCHALAS, Titos P. (= GIOCHALAS, Titos P.)
Stoicheia hellêno-albanikês grammatikês kai hellêno-albanikoi dialogoi. Anekdoto ergo tu Iôannê Bêlara. Filologikê ekdosê apo ton autografo kôdika tês Ethnikês Bibliothêkês tôn Parisiôn. Institute for Balkan Studies.
(Selanik 1985) 317 f.
KODRA, Ziaudin
Letërsia e vjetër shqipe dhe arbëreshe. Tekst për Kl. III-të të shkollave të mesme. Botim i dytë.
(Tiranë 1954)
LAMPROS, Spyridôn P.
To Christos anestê albanisti.
në: Neos Hellênomnêmôn. Trimêniaion periodikon syggramma, Athenë 3 (1906), f. 481-482.
MARTINIANOS, Iôakeim
Hê Moschopolis 1330-1930. Epimeleia Stylpônos P. Kyriakidu. Hetaireia Makedonikôn Spudôn. Makedonikê Bibliothêkê 21.
(Selanikë 1957) 366 f.
MICHALOPOULOS, Phanês
Moschopolis. Hai Athênai tês Turkokratias 1500-1769.
(Periêgêtikês Leschês, Athenë1941) 56 f.
NAHTIGAL, Rajko
O elbasanskem pismu in pismenstvu na njem.
në: Arhiv za arbanasku starinu, jezik i etnologiju, Beograd, 1 (1923), f. 160-195.
NOSI, Lef
Dhaskal Todhri.
në: Kopështi letrar. E përkohëshme e përmuejshme, Elbasan, 1918, Nr. 1. f. 13-14; Nr. 2, f. 13; nr. 3, f. 8; Nr.4, f. 11; Nr. 5, f. 2.
OSMANI, Tomor
Histori e alfabetit të gjuhës shqipe.
(Libri shkollor, Tirane 1987) 295 f.
PEKMEZI, Georg
Vorläufiger Bericht über das Studium des albanesischen Dialekts von Elbasan.
në: Anzeiger der kaiserlichen Akademie der Wissenschaften. Philosophisch-historische Classe 38, Vienë 1901, 9, f. 39-64
PETROTTA, Gaetano
Popolo, lingua e letteratura albanese. 2a tiratura con aggiunte e correzioni.
(Pontificia, Palermo 1932) 528 f.
PEYFUSS, Max Demeter
Die Akademie von Moschopolis und ihre Nachwirkungen im Geistesleben Südosteuropas.
në: Studien zur Geschichte der Kulturbeziehungen in Mittel- und Osteuropa. Vëll. 3.

Wissenschaftspolitik in Mittel- und Osteuropa. Berlin, 1976, f. 114-128
- Voskopojë und Wien. Österreichisch-albanische Beziehungen um 1800.
në: Albanien-Symposion 1984. Referate der Tagung "Albanien. Mit besonderer Berücksichtigung der Volkskunde, Geschichte und Sozialgeschichte" am 22. und 23. November 1984 im Ethnographischen Museum Schloß Kittsee (Burgenland). Kittseer Schriften zur Volkskunde. Veröffentlichungen des Ethnographischen Museums Schloß Kittsee. Heft 3. Botues: Klaus Beitl. Kittsee 1986, f. 117-132.
- Die Druckerei von Moschopolis 1731-1769. Buchdruck und Heiligenverehrung im Erzbistum Achrida. Wiener Archiv für Geschichte des Slawentums und Osteuropas 13.
(Böhlau, Vienë & Këln 1989) 256 f.

POGONI, Bardhyl
Albanian writing systems. Disertacion i pabotuar.
(Indiana University 1967)
- Some comments on the writing system of the oldest Albanian text: Meshari.
në: Zeitschrift für Balkanologie 8, Berlin, (1971/1972), f. 118-122.

QAFËZEZI, Ilo Mitkë
Theodhor Kavalioti dhe Dhaskal Todri-Haxhifilipi.
në: Përpjekja shqiptare, Tiranë, 1937, 11-12, f. 247-250.

QOSJA, Rexhep
Ëvetari (1845) i Naum Veqilharxhit. Dokument i rëndësishëm i Rilindjes kombëtare.
në: Gjurmime albanologjike. Seria e shkencave filologjike, Prishtinë, 13 (1983), f. 217-274.

RESSULI, Namik
Abecea e dorëshkrimit beratas dhe abecea e Thodhër Haxhi Filipit.
në: Leka, Shkodër, 10 (1938), f. 181-185.

RROTA, Justin
Per historín e alfabetit shqyp. Pasqyra e shembuj per shkolla të mjesme.
(Shtypshkroja Françeskane, Shkodër 1936, ribotim Rilindja, Prishtinë 1968) 93 f.

SHUTERIQI, Dhimitër
Anonimi i Elbasanit. Shkrimi shqip në Elbasan në shekujt XVIII-XIX dhe Dhaskal Todhri.
në: Buletin i Institutit të Shkencavet, Tiranë 1949, 1, f. 33-54.
- Dhaskal Todhri.
në: Buletin i Institutit të Shkencavet për Shkencat Shoqërore, Tiranë, 1954, 4, f. 35-55.
- Shkrime të Dhaskal Todhri dhe të pasardhësve të tij elbasanas, shoqëruar me fjalorin e shkrimeve të Todhrit.
në: Buletin për shkencat shoqërore, Tiranë 1959, 1, f. 165-198.
- Dhaskal Todhri.
në: Shuteriqi. Nëpër shekujt letrarë. Studime. (Naim Frashëri, Tiranë 1973), . 82-113.
- Shkrimet shqipe në vitet 1332-1850.
(Akademia e Shkencave, Tiranë 1976) 316 f.
- Alfabeti i vjetër origjinal i Gjirokastrës.
në: Shuteriqi. Autorë dhe tekste. (Naim Frashëri, Tiranë 1977) f. 153-159.
- Një alfabet origjinal në Gjirokastër.
në: Studime filologjike, Tiranë, 3 (1979).
- Alfabetet e veçanta të shqipes.
në: Mësuesi, Tiranë, 26 XI 1980.
- Grigor Voskopojari, i quajtur i Durrësit.
në: Shuteriqi. Marin Beçikemi dhe shkrime të tjera. (Naim Frashëri, Tiranë 1987)

f. 103-126.
SKENDERÊS, Kônstantinos Ch.
Historia tês archaias kai synchronu Moschopoleôs.
(I. Bartsos, Athinë 1928) 135 f.
SKENDI, Stavro
History of the Albanian alphabet. A case of complex cultural and political development.
në: Südost-Forschungen, Mynih, 29 (1960), f. 263-284.
(rebotim në: Balkan Cultural Studies, Nju Jork 1980)
ZABIRAS, Geôrgios Iôannos
Nea Hellas ê hellênikon theatron. Ekdothen ypo Geôrgiu P. Kremu. Anekdota syggrammata.
(Typ. Efêmeridos tôn Syzêtêseôn, Athinë 1872, ribotim Athinë 1972) 561 f..
ZAMPUTI, Injac
Disa shënime rreth alfabetit të dorëshkrimit të Anonimit elbasanas.
në: Buletin i Institutit të Shkencavet, Tiranë 1949, 1, f. 55-57.
- Dorëshkrimi i Anonimit t'Elbasanit, Transliterim, transkriptim dhe koment.
në: Buletin i Institutit të Shkencavet, Tiranë 1951. 3-4, f. 64-130.

Fig. 2: The as yet undeciphered second script on the front page.



Fig. 3: Attempted retracing of the second Elbasan script after detailed examination.



Fig. 4: The so-called Todhri alphabet, from Hahn, 1854, p. 300.



Fig. 5: The Todhri alphabet as interpreted by Hahn, 1854, p. 280.



§. 1. Das Alphabet.

| Nr. | Zeichen. | Benennung. | Werth. | Nr. | Zeichen. | Benennung. | Werth. | Nr. | Zeichen. | Benennung. | Werth. |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1. | | *A* | a | 19. | | *Ra* | r | 37. | | *Θa* | [illegible] θ |
| 2. | | *E* | [illegible] e | 20. | | *Rra* | rr | 38. | | *Ba* | b |
| 3. | | *I* | i | 21. | | *Fa* | f | 39. | | *Mba* | mb |
| 4. | | *O* | o | 22. | | *Δa* | [illegible] δ | 40. | | *Pa* | p |
| 5. | | *U* | u | 23. | | *Ma* | m | 41. | | *Na* | n |
| 6. | | *Ü* | ü | 24. | | *Ja* | [illegible] j | 42. | | *Tscha* | tsch |
| 7. | | *E* | [illegible] e | 25. | | *Gha* | gh | 43. | | *Dscha* | dsch |
| 8. | | *Sa* | s | 26. | | *Ngha* | ngh | 44. | | *Ndscha* | ndsch |
| 9. | | *Ça* | [illegible] ζ | 27. | | *Gja* | gj | 45. | | *Sta* | st |
| 10. | | *Tsa* | ts | 28. | | *Ngja* | ngj | 46. | | *Scha* | sch |
| 11. | | *Dsa* | ds | 29. | | *Γa* | [illegible] γ | 47. | | *Ja* | [illegible] j |
| 12. | | *Ndsa* | nds | 30. | | *Psa* | ps | 48. | | *Schta* | scht |
| 13. | | *Wa* | w | 31. | | *Ha* | h | 49. | | *Te* | ts |
| 14. | | *La* | l | 32. | | *Cha* | [illegible] ch | 50. | | *Njan* | nj |
| 15. | | *Lja* | lj | 33. | | *Chja* | [illegible] ch | 51. | | *As* | as |
| 16. | | *Kja* | kj | 34. | | *Ta* | t | 52. | | *Ω* | [illegible] ω |
| 17. | | *Ka* | k | 35. | | *Da* | d | | | | |
| 18. | | *Xan* | x | 36. | | *Nda* | nd | | | | |

Fig. 6: The Berat alphabet together with text in Greek script from the so-called Codex of Berat.



Fig. 7: The Gjirokastër alphabet as published by Hahn, 1854, p. 297.




Fig. 8: A letter written in 1801 by Jan Vellara in a script of his own invention.



Fig. 9: A page from the spelling book of Naum Veqilharxhi, 1844-1845.

